


# SHKOLLA E SË DIELËS



# Tregime nga Dhiata e Vjetër

## Abrahami – Gabimi i madh

Lexoni: Zanafilla 16, 21:8-21

**Viti 1 - Tregim 11**






A e mbani mend në tregimin e fundit se çfarë iu ndodhi Abrahamit dhe Sarës? Perëndia iu premtoi se do të bëheshin me një djalë. Sara e humbi durimin dhe nuk i besoi më Perëndisë se mund ta mbante fjalën e dhënë.

Përdor këto fjalë për të plotësuar fjalitë.

ABRAHAM AGAR ENGJËLLI ISAK ISMAEL FESTË
TALLEJ GJETI PREMTIM BIR FËMIJË



Perëndia i kishte bërë Abrahamit një ______________ të veçantë. Perëndia do t'i jepte Abrahamit dhe Sarës një _________.



4



Para se të lindte Isaku, Abrahami dhe Sara bënë një gabim të madh. Sara i tha burrit të martohej me shërbëtoren e saj, Agar, që të mund ta lindte me atë djalin.





Sara nuk kishte ____________. Ajo i tha Abrahamit të martohej me shërbëtoren e saj, ____________.

4



Sara e trajtoi keq shërbëtoren e saj, sepse u bë xheloze, kur pa që Agari do të lindte një bebe. Agari u largua nga shtëpia e padronëve të saj, por një engjëll i Zotit e gjeti dhe i tha të kthehej përsëri te Sara. Ajo do të lindte një djalë dhe do t'ia vinte emrin Ismael.



___________ i Zotit e ________ Agarin. Ai i tha të kthehej prapë te Sara, se do të lindte një djalë, që do të quhej ___________________.



4



Katërmbëdhjetë vjet më vonë, Abrahamit dhe Sarës iu lindi djali, që Perëndia iua kishte premtuar. Ata e quajtën Isak. Një ditë, Abrahami bëri një festë të madhe për Isakun. Po Sara u zemërua shumë, kur pa që Ismaeli po tallej me Isakun.



ABRAHAM
AGAR
ENGJËLL
ISAK
ISMAEL
FESTË
TALLEJ
PREMTIM
BIR
FËMIJË



Ismael



Isak

Gjejini këto fjalë në fjalëkryq.

| | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Q | E | I | H | A | G | A | R |
| F | M | I | R | B | Ë | E | T |
| E | I | S | I | R | J | N | T |
| S | T | M | S | A | I | G | A |
| T | M | A | A | H | M | J | L |
| Ë | E | E | K | A | Ë | Ë | L |
| Y | R | L | U | M | F | L | E |
| O | P | I | B | I | R | L | J |

4



Sara donte ta dëbonte Agarin dhe Ismaelin. Kjo e trishtoi shumë Abrahamin, po Perëndia i tha të vepronte siç i pati thënë Sara. Perëndia i tha Abrahamit se nga Ismaeli do të lindte një popull i madh. Ndaj, herët në mëngjes, Abrahami mori bukë dhe ujë dhe ia dha Agarit dhe i largoi nga shtëpia. Ata u endën nëpër shkretëtirën e Beershebas. Kur u mbaroi uji i pijshëm, Agari e vendosi Ismaelin nën një shkurre dhe u largua prej tij, sese nuk donte ta shikonte të vdiste nga etja. U ul në një vend pak më tutje dhe po qante. Perëndia e dëgjoi zërin e Ismaelit dhe engjëlli i Perëndisë e thirri Agarin nga qielli: “Çfarë ke Agar? Mos ki frikë, se Perëndia e ka dëgjuar zërin e djalit tënd aty ku e ke lënë. Çohu, merre djalin dhe mbaje në krahë, se nga ai do të bëj një popull të madh.” Perëndia i tregoi Agarit një burim uji dhe ajo shkoi dhe mbushi ujë dhe i dha Ismaelit të pijë. Perëndia ishte me Ismaelin dhe ai u rrit dhe jetoi në shkretëtirë dhe u bë harkëtar.





4



EMËR:
DATË:

SHUMA E PIKËVE /20